ATYRE QË DEPOZITOJNË ARIN DHE ARGJENDIN

Ateistët (materialistët) kanë vënë politika ekonomike, të cilat e kanë degraduar dhe rraskapitur botën duke bërë që pasuria të jetë monopol në duart e një pakice. Për këtë shkak bota sot po shikon kah Islami dhe mësimet e tij, i cili urdhëron tkurrjen dhe reduktimin e dallimeve ndërmjet të pasurve dhe të varfërve (ose ndalon që pasuria të jetë monopol në duart e një pakice).

Islami ka ndaluar fuqishëm monopolizimin me pasurinë, dukuri kjo që ngulfat sot ekonominë botërore dhe, po qe se vazhdon, do të ketë pasoja me efekt shkatërrues për njerëzimin. Nga këtu, ekspertë të ekonomisë kanë filluar të tërheqin vërejtjen nga grumbullimi i pasurisë dhe monopolizimit të saj në dorën e një grupi shumë të vogël njerëzish. Raporti i OXFAM nënvizon se 1% e njerëzve (pasanikët apo miliarderët më të mëdhenj të botës) zotërojnë pasuri sa pjesa tjetër (99%) e njerëzve. Organizata i ka bërë apel liderëve botërorë tash para konferencës së Davosit që të ndërmarrin hapa konkretë për t'i bërë ballë pabarazisë në pjesëmarrjen në thesarin dhe pasurinë e botës. Organizata në fjalë thotë se pasuria e 62 njerëzve më të pasur në botë është baras me pasurinë e 50% të banorëve të varfër të botës. Kjo nënkupton se ka grupime ekonomike sa i përket centralizimit të pasurisë.




Sipas studimeve të OXFAM, përqindja e varfërisë (së të varfërve) dhe pasurimit (të pasanikëve) janë duke u rritur paralel. Në vitin 2014 (nga figura) mund të vërejmë se si janë kryqëzuar harqet që shënojnë pasurinë e 50% të banorëve të botës dhe pasurisë së 80 njerëzve më të pasur të botës.

Më tutje, raporti konstaton se në vend që të themelonim një ekonomi me qëllim të përparimit të njerëzve në përgjithësi dhe gjeneratave të ardhshme, kemi themeluar ekonomi për interesat e 1% të pasanikëve. OXFAM i ka bërë thirrje qeverive që të ndërmarrin masat konkrete për të ulur çmimin e ilaçeve, të vendosen tatime mbi pasurinë (asetet) dhe jo konsumin si dhe të përdoren shpenzimet fondet publike për t'i bërë ballë pabarazisë ekonomike.

**Islami zgjidh problemin e varfërisë**

Islami ka ndaluar në mënyrë të ashpër që të bëhet grumbullimi i pasurisë, duke na treguar se ajo që po e konsideron mirësi dhe luks në këtë botë, mund të jetë shkak për dënimin tënd në ahiret. Ka thënë All-llahu i Madhëruar:

وَٱلَّذِينَ يَكۡنِزُونَ ٱلذَّهَبَ وَٱلۡفِضَّةَ وَلَا يُنفِقُونَهَا فِي سَبِيلِ ٱللَّهِ فَبَشِّرۡهُم بِعَذَابٍ أَلِيمٖ ٣٤ يَوۡمَ يُحۡمَىٰ عَلَيۡهَا فِي نَارِ جَهَنَّمَ فَتُكۡوَىٰ بِهَا جِبَاهُهُمۡ
وَجُنُوبُهُمۡ وَظُهُورُهُمۡۖ هَٰذَا مَا كَنَزۡتُمۡ لِأَنفُسِكُمۡ فَذُوقُواْ مَا كُنتُمۡ تَكۡنِزُونَ ٣٥

“***...Ata të cilët e ruajnë arin e argjendin e nuk e japin për rrugën e All-llahut, lajmëroji për një dënim të dhembshëm. 35. Atë ditë kur ajo (pasuri e deponuar) fërgohet në prushin e Xhehennemit, e me të (ashtu zharavë) lyhen ballët, anët dhe shpinat e tyre (do tu thuhet): Kjo është ajo që e depozituat për veten tuaj, pra shijoni atë që e depozitonit!***” [Et Teube: 34-35]

Kjo vërejtje e ashpër dhe ky qortim sigurisht se do të kenë efektin e tyre për të parandaluar monopolizimin e pasurisë në duart e një pjesë shumë të vogël të njerëzve. Historia ka dëshmuar se një gjë e tillë është e mundur. Në periudhën pas vdekjes së Profetit Muhammed [*sal-laAll-llahu alejhi ve sel-lem*], gjegjësisht në kohën e sundimit të dinastive emevite dhe abbasite, janë tkurrur dallimet duke bërë që shtresa e mesme të jetë shtresa dominuese në shoqëri. Ndërsa tani, në kohën tonë, kur njerëzit i janë larguar mësimeve islame, gjendja e tyre vetëm sa është përshkallëzuar për të keq. Kështu, rekomandimet që japin ekspertët për të tkurrur hendekun ndërmjet të pasurve dhe të varfërve, Islami i ka dhënë para plot 14 shekujve. Atëherë, a nuk meriton të pasohet jo fe e cila i garanton mirëqenie dhe barazi sociale të gjithëve?!

Për fund, do të doja citoj disa versete nga Kur’ani që na flasin për shpenzimin në Rrugën e All-llahut, për dhënien ushqim të varfërve dhe skamnorëve dhe shpenzimin e pasurisë në punë tjera të hajrit. Le të meditojmë në citatet në vijim:

مَّثَلُ ٱلَّذِينَ يُنفِقُونَ أَمْوَٰلَهُمْ فِى سَبِيلِ ٱللَّهِ كَمَثَلِ حَبَّةٍ أَنۢبَتَتْ سَبْعَ سَنَابِلَ فِى كُلِّ سُنۢبُلَةٍ مِّا۟ئَةُ حَبَّةٍ ۗ وَٱللَّهُ يُضَٰعِفُ لِمَن يَشَآءُ ۗ وَٱللَّهُ وَٰسِعٌ عَلِيمٌ ٢٦١ ٱلَّذِينَ
يُنفِقُونَ أَمْوَٰلَهُمْ فِى سَبِيلِ ٱللَّهِ ثُمَّ لَا يُتْبِعُونَ مَآ أَنفَقُوا۟ مَنًّا وَلَآ أَذًى ۙ لَّهُمْ أَجْرُهُمْ عِندَ رَبِّهِمْ وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا هُمْ يَحْزَنُونَ ٢٦٢ ۞ قَوْلٌ مَّعْرُوفٌ وَمَغْفِرَةٌ
خَيْرٌ مِّن صَدَقَةٍ يَتْبَعُهَآ أَذًى ۗ وَٱللَّهُ غَنِىٌّ حَلِيمٌ ٢٦٣ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ لَا تُبْطِلُوا۟ صَدَقَٰتِكُم بِٱلْمَنِّ وَٱلْأَذَىٰ كَٱلَّذِى يُنفِقُ مَالَهُۥ رِئَآءَ ٱلنَّاسِ وَلَا يُؤْمِنُ
بِٱللَّهِ وَٱلْيَوْمِ ٱلْءَاخِرِ ۖ فَمَثَلُهُۥ كَمَثَلِ صَفْوَانٍ عَلَيْهِ تُرَابٌ فَأَصَابَهُۥ وَابِلٌ فَتَرَكَهُۥ صَلْدًا ۖ لَّا يَقْدِرُونَ عَلَىٰ شَىْءٍ مِّمَّا كَسَبُوا۟ ۗ وَٱللَّهُ لَا يَهْدِى ٱلْقَوْمَ ٱلْكَٰفِرِينَ
٢٦٤ وَمَثَلُ ٱلَّذِينَ يُنفِقُونَ أَمْوَٰلَهُمُ ٱبْتِغَآءَ مَرْضَاتِ ٱللَّهِ وَتَثْبِيتًا مِّنْ أَنفُسِهِمْ كَمَثَلِ جَنَّةٍۭ بِرَبْوَةٍ أَصَابَهَا وَابِلٌ فَـَٔاتَتْ أُكُلَهَا ضِعْفَيْنِ فَإِن لَّمْ يُصِبْهَا وَابِلٌ
فَطَلٌّ ۗ وَٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ بَصِيرٌ ٢٦٥ أَيَوَدُّ أَحَدُكُمْ أَن تَكُونَ لَهُۥ جَنَّةٌ مِّن نَّخِيلٍ وَأَعْنَابٍ تَجْرِى مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَٰرُ لَهُۥ فِيهَا مِن كُلِّ ٱلثَّمَرَٰتِ وَأَصَابَهُ
ٱلْكِبَرُ وَلَهُۥ ذُرِّيَّةٌ ضُعَفَآءُ فَأَصَابَهَآ إِعْصَارٌ فِيهِ نَارٌ فَٱحْتَرَقَتْ ۗ كَذَٰلِكَ يُبَيِّنُ ٱللَّهُ لَكُمُ ٱلْءَايَٰتِ لَعَلَّكُمْ تَتَفَكَّرُونَ ٢٦٦ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوٓا۟ أَنفِقُوا۟ مِن
طَيِّبَٰتِ مَا كَسَبْتُمْ وَمِمَّآ أَخْرَجْنَا لَكُم مِّنَ ٱلْأَرْضِ ۖ وَلَا تَيَمَّمُوا۟ ٱلْخَبِيثَ مِنْهُ تُنفِقُونَ وَلَسْتُم بِـَٔاخِذِيهِ إِلَّآ أَن تُغْمِضُوا۟ فِيهِ ۚ وَٱعْلَمُوٓا۟ أَنَّ ٱللَّهَ غَنِىٌّ حَمِيدٌ
٢٦٧ ٱلشَّيْطَٰنُ يَعِدُكُمُ ٱلْفَقْرَ وَيَأْمُرُكُم بِٱلْفَحْشَآءِ ۖ وَٱللَّهُ يَعِدُكُم مَّغْفِرَةً مِّنْهُ وَفَضْلًا ۗ وَٱللَّهُ وَٰسِعٌ عَلِيمٌ ٢٦٨ يُؤْتِى ٱلْحِكْمَةَ مَن يَشَآءُ ۚ وَمَن يُؤْتَ ٱلْحِكْمَةَ
فَقَدْ أُوتِىَ خَيْرًا كَثِيرًا ۗ وَمَا يَذَّكَّرُ إِلَّآ أُو۟لُوا۟ ٱلْأَلْبَٰبِ ٢٦٩ وَمَآ أَنفَقْتُم مِّن نَّفَقَةٍ أَوْ نَذَرْتُم مِّن نَّذْرٍ فَإِنَّ ٱللَّهَ يَعْلَمُهُۥ ۗ وَمَا لِلظَّٰلِمِينَ مِنْ أَنصَارٍ ٢٧٠ إِن تُبْدُوا۟
ٱلصَّدَقَٰتِ فَنِعِمَّا هِىَ ۖ وَإِن تُخْفُوهَا وَتُؤْتُوهَا ٱلْفُقَرَآءَ فَهُوَ خَيْرٌ لَّكُمْ ۚ وَيُكَفِّرُ عَنكُم مِّن سَيِّـَٔاتِكُمْ ۗ وَٱللَّهُ بِمَا تَعْمَلُونَ خَبِيرٌ ٢٧١ ۞ لَّيْسَ عَلَيْكَ هُدَىٰهُمْ
وَلَٰكِنَّ ٱللَّهَ يَهْدِى مَن يَشَآءُ ۗ وَمَا تُنفِقُوا۟ مِنْ خَيْرٍ فَلِأَنفُسِكُمْ ۚ وَمَا تُنفِقُونَ إِلَّا ٱبْتِغَآءَ وَجْهِ ٱللَّهِ ۚ وَمَا تُنفِقُوا۟ مِنْ خَيْرٍ يُوَفَّ إِلَيْكُمْ وَأَنتُمْ لَا تُظْلَمُونَ
٢٧٢ لِلْفُقَرَآءِ ٱلَّذِينَ أُحْصِرُوا۟ فِى سَبِيلِ ٱللَّهِ لَا يَسْتَطِيعُونَ ضَرْبًا فِى ٱلْأَرْضِ يَحْسَبُهُمُ ٱلْجَاهِلُ أَغْنِيَآءَ مِنَ ٱلتَّعَفُّفِ تَعْرِفُهُم بِسِيمَٰهُمْ لَا يَسْـَٔلُونَ ٱلنَّاسَ
إِلْحَافًا ۗ وَمَا تُنفِقُوا۟ مِنْ خَيْرٍ فَإِنَّ ٱللَّهَ بِهِۦ عَلِيمٌ ٢٧٣ ٱلَّذِينَ يُنفِقُونَ أَمْوَٰلَهُم بِٱلَّيْلِ وَٱلنَّهَارِ سِرًّا وَعَلَانِيَةً فَلَهُمْ أَجْرُهُمْ عِندَ رَبِّهِمْ وَلَا خَوْفٌ عَلَيْهِمْ وَلَا
هُمْ يَحْزَنُونَ ٢٧٤

***261. Shembulli i pasurisë së atyre që e japin në rrugën e All-llahut është si një kokërr prej të cilës mbijnë shtatë kallinj, ndërsa në secilin kalli ka nga njëqind kokrra. All-llahu ia shumëfishon (shpërblimin) atij që dëshiron, All-llahu është Bujar i Madh, i di qëllimet.***

***262. Ata që për hir të All-llahut e japin pasurinë e tyre, e pastaj atë që e dhanë nuk e përcjellin me të përmendur e me mburrje, ata e kanë shpërblimin e vet të Zoti i tyre, për ta nuk ka frikë, ata as që do të brengosen.***

***263. Një fjalë e mirë dhe një lehtësim (që i bëhet lypësit) është më e mirë se një lëmoshë që përcillet me të keqe. All-llahu nuk ka nevojë për askënd, është i Butë.***

***264. O ju që besuat, mos i prishni lëmoshat tuaja me të krenuar e me ofendim siç bën ai që ia jep pasurinë e vet sa par sy e faqe të njerëzve, e nuk beson All-llahun dhe botën tjetër. Shembulli i tij është si një gur i madh e i lëmuar mbi të cilin ka pak dhe, e kur e godet atë një shi i madh e lë të zhveshur (lakuriq). Ata (formalistët) nuk arrijnë asgjë nga ajo që punuan. All-llahu nuk udhëzon popullin pabesimtar.***

***265. E shembulli i atyre që pasurinë e vet e japin nga bindja e tyre e duke kërkuar kënaqësinë e All-llahut, i përngjan një kopshti në një rrafshnaltë që i bie shi i madh, e ai jep fruta të dyfishtë. Po edhe nëse nuk i bie shi i madh, i bie një rigë (që i mjafton). All-llahu sheh atë që vepronі.***

***266. A dëshiron ndonjëri prej jush ndonjë kopsht me hurma e rrush në të cilin rrjedhin lumenj, në të cilin ka nga të gjitha frutet, e atë (pronarin e kopshtit) ta ketë kapur pleqëria dhe ai të ketë pasardhës të mitur, e atë (kopshtin) ta godasë ndonjë stuhi me zjarr e ta djegë. Kështu All-llahu jua sqaron argumentet që të mendoni.***

***267. O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që e fituat dhe nga ajo që ju dhamë prej tokës, e mos nxitoni ta jepni atë më të pavlefshmen nga ajo, e që ju nuk do ta pranonit për vete pos symbyllas. Dhe dijeni se All-llahu nuk ka nevojë për ju, ngase është i Madhëruar.***

***268. Djalli ju frikëson me varfëri dhe ju urdhëron për të këqija, e All-llahu ju garanton falje (mëkatesh) e begati; All-llahu është Dhurues i Madh, i Dijshëm.***

***269. Ai ia dhuron hikmetin atij që do, e kujt i është dhënë hikmeti, i është dhënë mirësi e shumtë, por nuk përkujtohet askush pos të mençurve.***

***270. All-llahu di për atë që e keni dhënë nga pasuria ose keni zbatuar ndonjë premtim (nedhër), e për mëkatarët nuk ka ndonjë ndihmës.***

***271. Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse ato ua jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai ua largon të këqijat. All-llahu është i njohur hollësisht për veprat e juaja.***

***272. Nuk është obligim yti (Muhammed) udhëzimi i tyre (në rrugë të drejtë), All-llahu e shpie në rrugë të drejtë atë që do. Çfarëdo që të jepni nga pasuria, e keni për veten tuaj, po mos jepni për tjetërkënd, por vetëm për hir të All-llahut, e çka do që tu jepni të tjerëve nga pasuria, ajo do tu kompensohet në mënyrë të plotë duke mos ju dëmtuar.***

***273. Jepni) për të varfrit që janë të angazhuat në rrugën e All-llahut dhe nuk kanë mundësi të gjallërojnë në tokë, duke qenë se ata nuk lypin, prandaj ai që nuk e di gjendjen e tyre mendon se ata janë të pasur. Ata i njeh nga vetë pamja e tyre (të rraskapitur), por nuk kërkojnë e as nuk i mërzisin njerëzit. Pra çka do që të jepni nga pasuria, s'ka dyshim se All-llahu e di atë mirë.***

***274. Ata, të cilët pasurinë e tyre e shpërndajnë (në rrugë të Zotit) natën e ditën, fshehurazi ose haptazi, ata shpërblimin e vet e kanë të Zoti i tyre dhe për ta nuk ka as frikë, as pikëllim.***" [El Bekare: 261-274]

All-llahu e ka thënë të vërtetën!

Autor: Abdudaim El-Kehil

Burimi: www.kaheel7.com/ar

Referenca të autorit:


1) http://www.bbc.com/arabic/business/2016/01/160117_wealth_world_
2) http://www.theguardian.com/business/2015/jan/19/global-wealth-oxfam-inequality-davos-economic-summit-switzerland